# Dispozitat e vizitës së Xhamisë Pejgamberike

﴿ أحكام زيارة المسجد النبوي ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Jusuf b. Abdil-lah El Ahmed

**Përktheu:** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve. Lavdërimi e shpëtimi i Allahut qofshin mbi Pejgamberin tonë, Muhamedin dhe mbi familjen e shokët e tij si dhe për ata që i ndjekin me bamirësi deri në ditën e Gjykimit, e më pas:

Në të vërtetë, dispozitat e vizitës së xhamisë Pejgamberike dhe namazit në të nuk janë të njohura për shumë njerëz dhe shumë të tjerë gjatë qëndrimit të tyre në Medine bëjnë një numër shkeljesh; Për këtë jam kujdesur që në këtë broshurë të sqaroj dispozitat dhe të tërheq vërejtjen sipas asaj që është vërtetuar nga Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta), duke i prezantuar ato me një renditje dhe metodologji të lehtë që i përshtaten njerëzve në përgjithësi.

- ***Këtu i ke këto dispozita:***

**1.** Udhëtimi me qëllim të faljes në xhaminë e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) është i ligjshëm fetarisht në çdo kohë; Për shkak se është vërtetuar ajo që e ka transmetuar Ebu Hurejre nga Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), i cili ka thënë: *"Një namaz në xhaminë time është më i vlefshëm se njëmijë namaze në xhamitë tjera përveç Xhamisë së Shenjtë – Qabesë."* [1]

**2.** Udhëtimi për shkak të namazit në xhaminë e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) nuk është i ndërlidhur me haxhin; Kjo nënkupton se vizita e saj nuk është prej suneteve të haxhit apo veprave plotësuese, qoftë para haxhit apo pas tij.

**3.** Kur të hyn muslimani në xhaminë e pejgamberike i preferohet ajo që i preferohet kur të hyj në çdo xhami e që është: të hyjë me këmbën e djathtë dhe të thotë:

[1] Tranmseton Buhariu dhe Muslimi.

- “Bimil-lah ues salatu ues selamu ala resulil-lah. Allahum-meftah li ebvabe rahmetike” *(Me emrin e Allahut dhe lavdërimi e shpëtimi qofshin për të dërguarin e Allahut. O Zot mi hap mua dyert e mëshirës tënde)*
- “Eudhubil-lahiladhim ve bivexhhihil kerim ve Sultanihil kadim minesh shejtanirr – rraxhim”. *(Kërkoj mbrojtje nga Allahu i madh, me Fytyrën e tij fisnike dhe sundimin e tij të përjetshëm nga shejtani i mallkuar.)*

**4.** Pastaj i falë dy rekate tehijjetul mesxhid.

**5.** Dhe pas namazit i preferohet të shkon te varri i Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe varri i dy shokëve të tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta) dhe i përshëndet ata me fjalët:

- “Es-selamu alejkum ja resulAll-llah, ve rahmetull-llahi ve berekatuhu.” *(Paqja qoftë mbi ty o i Dërguar i Allahut dhe mëshira e Allahut dhe bekimet e tij)*
- “Es selamu alejke ja Eba Bekr” *(Paqja qoftë mbi ty o Ebu Bekr)*
- “Es selamu alejke ja Umer” *(Paqja qoftë mbi ty o Umer)*

E pastaj largohet dhe nuk ndalet. Kështu vepronte vepronte Ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të) kur vinte nga udhëtimi. E nëse shton edhe ndonjë lutje për ta duke mos iu përmbajtur vazhdimisht, s’ka gjë inshAllah.

**6.** Preferohet për atë që është në Medine të merr abdes në shtëpinë e tij dhe të shkon deri në xhaminë e Kubasë dhe të falë në të dy rekate për shkak të fjalës së Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *“Ai që merr abdes në shtëpinë e tij e pastaj vjen në xhaminë e Kubasë dhe i falë në të dy rekate i takon shpërblimi sikurse i umres.”*[2]

**7.** I preferohet që të vizitoj varrezat ‘El Beki’ dhe varrezat e dëshmorëve në Uhud ngase, Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i vizitonte ata dhe lutej për ta, poashtu për shkak të kuptimit të përgjithshëm të fjalës së Pejgamberit

[2] Hadith i vërtetë të cilin e ka transmetuar Ahmedi, Nesaiu dhe të tjerët.

(Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *"Ua ndalova më parë të vizitonit varrezat por, veni re! Tashmë ju mund vizitoni ato."*[3]

Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i mësonte shokët e tij që kur të vizitonin varrezat të thonin:

*"Es selamu alejkum Ehled Dijari minel Muminine vel Muslimin. Ve inna inshallahu bikum lahikun, nes'elullahe lena ve lekumul afije."* [4]

*(Shpëtimi qoftë mbi ju banorë të varrezave besimtarë dhe muslimanë, edhe ne, në dashtë Allahu, do t'ju bashkëngjitemi, e lus Allahun që të na shpëtojë ne dhe ju.)*

**8.** Duhet të dihet se ndërtimi mbi varreza i kupollave (tyrbeve) dhe gjërave tjera apo ndërtimi i xhamive mbi varreza apo varrimi i të vdekurve në xhamia është ndër ndalesat më të mëdha prej të cilave ka tërhequr vërejtjen Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në formë të prerë dhe atë në citate të shumta e prej tyre:

***a)*** Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) thotë se: I Dërguari i Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në sëmundjen e cila e kishte kapluar dhe nuk u shërua prej saj kishte thënë: *"Allahu i mallkoftë jehudët dhe krishterët të cilët shndërruar varrezat e pejgamberëve të tyre në xhamia."*

**b)** Aisheja gjithashtu transmeton se Ummu Habibe dhe Ummu Seleme (Allahu qoftë i kënaqur me të dyja) ia kanë përmendur të Dërguarit të Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) një kishë të cilën e kishin parë në Etiopi dhe në të cilën kishte piktura, e ai tha: *"Ata kishin traditë që kur vdiste një njeri i mirë prej tyre ndërtonin mbi varrin e tij një faltore dhe i pikturonin në të ato piktura. Ata janë krijesat më të këqija te Allahu ditën e Gjykimit."*[5]

**c)** Xhabiri (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: *"Pejgamberi*

---

[3] Transmeton Muslimi.
[4] Transmeton Muslimi.
[5] Transmeton Muslimi.

*(Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka ndaluar që të lyhet varri me gëlqere, uljen mbi të apo të ndërtohet diçka mbi të."* [6]

**d)** Ebi Merthed (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Mos u uluni mbi varrezat e as mos u falni drejt tyre."* [7]

Ndërsa për sa i përket prezencës së varrit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në xhami; Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) nuk ishte varrosur në xhami por, është varrosur në dhomën e Aishes (Allahu qoftë i kënaqur me të) e dhoma e saj ishte jashtë xhamisë dhe kësisoj vazhdoi kjo çështje gjersa përfundoi epoka e Sahabëve në Medinë.

Pastaj u zgjerua xhamia në kohën sa ishte halife, El Velid b. Abdul Melik dhe u fut në të edhe kjo dhomë.[8] Ka qenë obligimi që zgjerimi të mos kryhej në anën e varrit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) por, të ndodhte në të tri anët e tjera kështu që të mbetet varri jashtë xhamisë, sikurse që ka ndodhur me zgjerimin e xhamisë në kohën e Umerit dhe Uthmanit (Allahu qoftë i kënaqur me të dy).

- ***Gabime dhe vërejtje:***

**1.** Shumë njerëz udhëtojnë drejt Medinës dhe për qëllim kanë vizitën e varrit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) por, kjo vepër nuk lejohet. Ajo që është legale është që muslimani të synoj me vizitën e tij faljen e namazit në xhaminë pejgamberike, për shkak të fjalës së Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *"Nuk synohen me udhëtim vetëm se tri xhami: Xhamia e shenjtë - Qabeja, xhamia ime dhe xhamia El Aksa."*[9]

**2.** Vizita e varrit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), vizita e varrit të dy shokëve të tij dhe varrezave të

---

[6] Transmeton Muslimi.
[7] Transmeton Muslimi.
[8] Mexhmuatul Fetava Ibn Tejmije: 323/27
[9] Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

Bekisë si dhe varrezave të tjera është e posaçme për burrat, ndërsa grave nuk ju lejohet vizita e ndonjë varreze për shkak të fjalës së Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *“Allahu i mallkoftë ato gra që i vizitojnë shpesh varrezat.”*[10]

**3.** Askujt nuk i lejohet që ta fshijë veten e tij për minberin dhe as për dhomën në të cilën është varri i Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe dy shokëve të tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta) dhe as që t'i puthë ata apo të rrotullohet rreth tyre, sepse tërë kjo është bidat i urryer.

**4.** Nuk i lejohet që të kërkoj nga Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e as nga dikush tjetër kryerjen e ndonjë nevoje, apo çlirimin nga ndonjë telashe, shërimin nga sëmundja, të ndërmjetësojë për të në botën tjetër apo të ngjashme, ngase kjo e tëra nuk kërkohet vetëm se nga Allahu i lartësuar dhe kërkimi i tyre nga të vdekurit është shirk ndaj Allahut të lartësuar.

**5.** Prej veprave të shpikura është ajo që e veprojnë disa vizitorë si ngritja e zërit te varri i tij (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), qëndrimi i gjatë, kujdesi për të bërë dua te varri i tij. E ndoshta kthehet drejt varrit, i ngritë duart dhe lutet apo viziton varrin e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) pas çdo namazi, apo çdo herë që hynë në xhami apo del prej saj;

Tërë kjo është në kundërshtim me traditën e gjeneratave të para të selefit prej shokëve të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe atyre që i ndoqën ata me bamirësi, bile kjo është bidat i shpikur.

**6.** Më lart kemi sqaruar se çka lejohet për atë që e viziton Medinën dhe gjithçka tjetër pos kësaj nuk është e kërkuar fetarisht, sikurse vizita e Shtatë xhamive, xhamisë së Kibletejnit dhe vende të tjera gjithashtu shkuarja pas atyre që i quajnë *“ciceronë”*, e që ua përcjellin haxhinjve lutjet e veçanta.

---

[10] Hadith i vërtetë të cilin e transmeton Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibn Maxheh.